# HYRJE

E falënderoj All-llahun për mirësitë e Tija të mëdha dhe dhuntitë e Tija të njëpasnjëshme.

Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç All-llahut, i Cili është Një dhe nuk ka ortak; dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Allahut.

Salavatet dhe selamet e All-llahut qofshin për Pejgamberin, për familjen dhe për shokët e tij!

Tema jonë në këtë ligjëratë është “Mesatarja dhe drejtësia, si dhe ndikimi i tyre në jetën e muslimanit”. Kjo është një temë sheriatike, sepse All-llahu i Lartësuar e ka cilësuar këtë Ummet si mesatar. Ai thotë:

وَكَذَٰلِكَ جَعَلۡنَٰكُمۡ أُمَّةٗ وَسَطٗا لِّتَكُونُواْ شُهَدَآءَ عَلَى ٱلنَّاسِ وَيَكُونَ
ٱلرَّسُولُ عَلَيۡكُمۡ شَهِيدٗاۗ ﴿١٤٣﴾

**“Kështu, Ne ju kemi bërë një popull të mesëm, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju.**”[1] Kjo temë është sheriatike edhe për faktin se fjala “mesatar” dhe cilësimi i këtij Ummeti si mesatar është përmendur në librat e akidesë. Nuk ekziston asnjë libër i Ehli Sunnetit dhe asnjë libër i hadithit që nuk e ka theksuar se ky Ummet është Ummet mesatar dhe se pasuesit

[1] El Bekare: 143

e menhexhit të drejtë, gjithashtu janë mesatar, mes teprimit dhe cungimit.

## Veçoritë e metodologjisë mesatare

Mesatarja dhe drejtësia kanë veçori. Këto veçori janë përmendur në citatet e Kur'anit dhe Sunnetit dhe janë hasur në sjelljen e sahabëve dhe sjelljen e dijetarëve islam.

Edhe në bazë të teksteve Kuranore, mesatarja dhe drejtësia janë veçori të Sheriatit. Ky Sheriat është i cilësuar si ligj i tolerancës dhe largimit të vështirësive. All-llahu thotë:

﴿وَمَا جَعَلَ عَلَيْكُمْ فِي ٱلدِّينِ مِنْ حَرَجٍ ﴾

**“Dhe nuk ju ka vënë asnjë barrë në fenë tuaj.”**[1];

﴿ مَا يُرِيدُ ٱللَّهُ لِيَجْعَلَ عَلَيْكُم مِّنْ حَرَجٍ ﴾

**“Allahu nuk dëshiron t'ju krijojë ndonjë vështirësi.”**[2]

Veçoritë e mesatares janë këto:

1- Mesatarja është ligj i drejtë si në norma ashtu edhe në sjellje, prandaj konsiderohet i mesëm. Drejtësia në norma dhe sjellje

---

[1] El Haxhxh: 78
[2] El Maide: 6

detyrimisht sjell mesataren, ngase ai që nuk është mesatar, ose anon kah teprimi, ose kah cungimi.[1]

2- Kjo metodologji (mesatarja) është në pajtim me sheriatin. Pastaj, kjo është në pajtim edhe me mendjen e shëndoshë. Sheriati i vërtetë, me tekstet dhe rregullat e tij, si dhe me mendimet e dijetarëve thërrasin në mesatare dhe drejtësi dhe ndalojnë nga teprimi dhe ekstremizmi. Gjithashtu edhe mendja e shëndoshë e kërkon këtë, sepse jeta e njerëzve s'ka mundësi të vazhdojë në mënyrën e duhur pa këtë mesatare. Devijimi nga kjo rrugë e drejtë, qoftë duke e tepruar, qoftë duke cunguar, e prish vazhdueshmërinë e jetës së njerëzve dhe nuk i realizon nevojat e tyre, sepse nevojat dhe interesat e njerëzve, logjikisht, kërkojnë që të ekzistojë një metodologji mesatare rreth së cilës do të jenë të bashkuar dhe njëkohësisht ta mbrojnë atë.

3- Mesatarja dhe drejtësia janë larg ëndjeve. Ato bazohen në dije të thellë. Dija e vërtetë, ose është tekst Kuranor apo i Sunetit, ose është thënie e sahabëve për ato çështje për të cilat s'kemi citat nga Kurani a Suneti, ose është mendim i dijetarëve të mëdhenj të sheriatit. Pra, mbështetja

[1] Teprim do të thotë tejkalim i kufijve duke shtuar mbi atë që është e ligjshme (ekstremizëm). Kurse cungim do të thotë tejkalim i kufijve duke mos i plotësuar obligimet dhe duke i lënë të mangëta.

e mesatares në dije të thellë është një prej cilësive dhe veçorive të saj.

4- Mesatarja i merr parasysh potencialet dhe mundësitë. Njeriu që është mesatar nuk i ngarkon njerëzit përtej mundësive dhe nuk i thërret në iluzione gjatë parashtrimit të mendimeve dhe teorive.

Shumë njerëz janë të ndikuar nga pretendimet dhe iluzionet dhe kështu i largohen asaj që kërkohet, metodologjisë mesatare. Sepse mesatarja dhe drejtësia kanë ndikim real dhe konkret në jetën e njerëzve. Kjo do të thotë se duhet të kihen parasysh mundësitë dhe fuqitë, qoftë individuale, shoqërore, të ndonjë shteti të veçantë, apo edhe globale.

5- Mesatarja ka në konsideratë kohën dhe njerëzit. Koha ndryshon, kurse njerëzit kanë nevojë të reformohen, varësisht nga koha dhe ndryshimet. Për ta mbrojtur këtë metodologji duhet të kihet parasysh ndryshimi i kohës, i vendit dhe i njerëzve. Bazuar në këtë, dijetarët janë shprehur qartë se fetuaja ndryshon varësisht nga koha, vendi, ndodhia, situata dhe njerëzit.[1]

[1] Shih: El Muvafekat: 1\332.

## Mesatarja është cilësi e këtij Ummeti

Pse shkojmë kah mesatarja? A ndodh kjo për shkak të trajtimit të ndonjë problemi që ka ndodhur, apo në kërkim të zgjidhjes së problemeve, apo për ndonjë arsye tjetër? Përgjigja është se ne e zgjedhim mesataren dhe drejtësinë për shkak se All-llahu i Lartësuar urdhëroi me to dhe njëherësh me to e obligoi të Dërguarin e Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Pra, mesatarja është urdhër, ndaj njerëzit duhet t'u binden urdhrave dhe t'u shmangen gjërave me të cilat nuk janë urdhëruar, si në metodologjinë e veprimit, ashtu edhe në mënyrën e të menduarit.

Sepse mesatarja është e vërteta, kurse të tjerat janë të kota.

Gjithashtu, për faktin se mesatarja është larg ëndjeve. Në shumicën e rasteve kemi dy anë; ose teprim ose cungim, në njërin ose tjetrin ekstrem, kurse njeriun e lëvizin ëndjet. Ndërsa mesatarja dhe drejtësia janë të ngritura mbi paanshmëri dhe vërtetësi. Ato ndodhen larg ëndjeve prej të cilave jemi porositur të largohemi dhe të nxitojmë në evitimin e gjurmëve që ato lënë në shpirtin e njeriut gjatë të menduarit dhe gjykuarit. All-llahu thotë:

﴿أَفَرَءَيۡتَ مَنِ ٱتَّخَذَ إِلَٰهَهُۥ ﴾

**“Mendo pak! Kush, përveç Allahut, mund ta udhëzojë atë njeri, që dëshirat e veta i ka bërë zot”.**[1]

E zgjedhim mesataren edhe për shkak se ajo është mjeti, përmes të cilit arrihet deri te realizimi i objektivave të sheriatit që kanë të bëjnë me fenë dhe dynjanë.

Dihet se për të realizuar praktikimin e Sheriatit, jemi të obliguar që t’u përmbahemi rregullave të Sheriatit në mënyrë që t’i realizojmë objektivat e tij.

Sheriati ka zbritur që të gjykojë mes njerëzve dhe që jeta e tyre të vijojë nën dritën e tij. Sheriati nuk ka ardhur si një teori me të cilën dikush krenohet, e as që të mbetet vetëm iluzion me të cilin ata lavdërohen pa i bërë dispozitat dhe besimet e tij praktikë të përditshmërisë. Në bazë të kësaj, mesatarja dhe drejtësia janë mjeti përmes të cilit arrihet deri te realizimi i objektivave të sheriatit, si në Fe ashtu edhe në Dynja.

Së fundi, All-llahu i Lartësuar na bëri Ummet mesatar, ngase mesatarja është larg trazirave të dukshme dhe të padukshme. Trazirat gjatë Historisë Islame kanë ekzistuar që nga momenti kur u shfaq personi që e kundërshtoi të Dërguarin

[1] El Xhathijeh: 23

e All-llahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), duke i thënë: “Tregohu i drejtë, o Muhamed!” të cilit Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) iu përgjigj duke i thënë: *“I mjeri ti! Kush mund të jetë i drejtë, nëse unë nuk jam i drejtë!?”*.[1] Kjo mesatare që nga ai çast, duke vijuar me shfaqjen e havarixhëve dhe të sekteve të tjetra të humbura, deri kur arritëm në këtë kohë, kur po ndodhin gjithë këto gjëra, si sulmet dhe eksplodimet e fundit, si dhe botëkuptimet e pikëpamjet ekstreme, tekfiri dhe e kundërta e ekstremitetit; për shkak të të gjitha këtyre Allahu i Lartësuar e zgjodhi për ne mesataren, sepse vetëm ajo na largon nga të gjitha trazirat, të dukshmet dhe të padukshmet.

## Shkaqet që mundësojnë vazhdimin në mesatare

Së pari: Njohja e menhexhit (metodologjisë) të drejtë prej Kur'anit dhe Sunnetit dhe prej fjalëve

---

[1] Këtë hadith e transmeton Buhari në Sahihun e tij (Libri mbi Vlerat – tema “Shenjat e Pejgamberisë në Islam”); hadithi nr. 3610. Të ngjashëm me këtë transmetojnë: Muslimi në Sahihun e tij (Libri i Zekatit – tema Havarixhët dhe cilësitë e tyre) nr. 1064; Ebu Davudi (Libri i Sunnetit – tema Lufta kundër havarixhëve) 4764; Ibën Ebi Asim (Libri i Sunnetit – tema Të dalët, Harurijtë dhe Havarixhët) (2:455) dhe Hakimi në Mustedrek (Libri për Luftën kundër rebelëve – tema Cilësitë e havarixhëve dhe gjykimi për luftën kundër tyre) (2: 2694, 2706).

të dijetarëve të thelluar në dije. Sepse menhexhi i drejtë ka nevojë që njeriu t'i njohë argumentet e tij dhe fjalët e dijetarëve lidhur me të. Njerëzve u ndodhën fatkeqësitë, sepse ata nuk u përkushtuan të jenë të qëndrueshëm në metodologjinë e saktë, në drejtësi dhe në mesatare. E gjithë kjo ndodh për mungesë të dijes dhe dominimit të injorancës. Për këtë, sa më të kujdesshëm dhe të zellshëm të tregohemi në përhapjen e dijes së vërtetë dhe të dobishme nga Kurani dhe Suneti i Pejgamberit, nga komentet që selefët u bënë citateve të sheriatit, aq më shumë njerëzit do të jenë të qëndrueshëm në drejtësi e në mesatare. Ndërsa injoranca, lënia e dijes dhe drejtimi kah filozofirat dhe mendimet e njerëzve, të cilat ndodh të mos jenë në pajtim me dijen e drejtë, largojnë prej menhexhit mesatar.

Së dyti: Fuqia e dijes dhe thellimi në të. Dija shtohet duke iu përmbajtur mesatares dhe rrënohet me teprim ose me cungim.

Së treti: Fuqia e mendjes. All-llahu i Lartësuar, në Librin e Tij Famëlartë, u drejtohet atyre që kanë intelekt, atyre që mendojnë, u drejtohet atyre që kuptojnë, atyre që kanë logjikë të drejtë dhe të shëndoshë, atyre që kanë mendje të fuqishme. Kjo na jep të kuptojmë sa rëndësi ka mendja dhe logjika në të kuptuarit e teksteve Kuranore dhe në të kuptuarit e interesave.

Së katërti: Analizimi i përvojave njerëzore dhe historisë, sprovave dhe trazirave që kanë ndodhur gjatë saj, si dhe analizimi i mënyrave përmes së cilave u bë përmirësimi. Nga kjo rezulton rëndësia e qëndresës në mesatare dhe në drejtësi. Sepse në histori ka shumë përvoja të përgjakshme, shumë përvoja shkatërrimtare, por gjithashtu edhe përvoja të mira dhe përmirësuese. Kush i analizon këto dhe i shikon me sy të drejtësisë dhe me fuqinë e mendjes së tij, e kupton se ai që ka pasur sukses, ka qenë i mbështetur në mesatare, jo vetëm në fjalët dhe veprat e tij, por edhe në të menduar dhe të kuptuar.

Së pesti: Durimi. Sepse durimi është veçori e dijetarëve, madje cilësi e profetëve dhe të dërguarve. All-llahu thotë:

﴿فَٱصۡبِرۡ كَمَا صَبَرَ أُوْلُواْ ٱلۡعَزۡمِ مِنَ ٱلرُّسُلِ وَلَا تَسۡتَعۡجِل لَّهُمۡۚ﴾

**“Prandaj, ti bëhu i durueshëm (o Muhamed), ashtu siç kanë duruar me këmbëngulje të dërguarit e vendosur dhe mos kërko shpejtimin e dënimit për ata!”**[1]
Në tjetër ajet, i Lartësuari thotë:

﴿فَٱصۡبِرۡ إِنَّ وَعۡدَ ٱللَّهِ حَقّٞۖ وَلَا يَسۡتَخِفَّنَّكَ ٱلَّذِينَ لَا يُوقِنُونَ ٦٠﴾

**“Duro (o Muhamed), se me siguri, premtimi i Allahut është i vërtetë dhe s’ke pse të humbasësh durimin kurrsesi nga ata**

---

[1] El Ahkaf: 35

**që nuk besojnë!”**.[1] Kujt i humbet durimi nuk është njeri me mendje të shëndoshë. Ai që nuk është i bindur prerë në atë se premtimi i All-llahut është i vërtetë, ai e ka humbur durimin dhe nuk mund të ketë përceptim të shëndoshë.

Durimi dhe maturia në secilën çështje janë shenjë e vazhdueshmërisë në mesatare dhe drejtësi, kurse ky është shkaku për të arritur sukses në realizimin e qëllimeve dhe objektivave.

## Shkaqet që çojnë në devijim nga mesatarja dhe drejtësia

Shkaqet e devijimit prej mesatares dhe drejtësisë mund t'i përmbledhim në pikat në vijim:

1- Injoranca;
2- Ëndjet;
3- Dominimi i emocioneve mbi mendjen;
4-Mosdurimi dhe nxitimi në pritjen e rezultateve të ligjshme, si dhe propozimi i rezultateve jo të ligjshme;
5- Shpikja e risive në Fe (bidateve);
6- Akuzimi i dijetarëve dhe njerëzve të mençur, për servilizëm dhe heqje dorë nga e vërteta.

[1] Er Rum: 60

## Mesatarja në Islam është besim dhe ligj

Është shumë me rëndësi praktikimi i domethënies së mesatares dhe drejtësisë në jetën e muslimanëve. Ajo patjetër duhet të kuptohet mirë dhe drejt, sepse ne i dëgjojmë disa duke thënë: “Menhexhi mesatar”, por fjala “mesatar” shpeshherë përdoret pa kritere sheriatike apo logjike, ndonëse mesatarja gjithherë ndodhet mes dy skajeve.

Kush i përcakton dy skajet? Kush e vlerëson menhexhin mesatar? Kush duhet të vlerësojë nëse kjo është mesatare dhe e kundërta nuk është?

Përgjigja: Patjetër që duhet të kemi parime mbi bazën e të cilave gjykojmë, në mënyrë që gjërat e tilla të mos na çojnë deri te zhbërja e gjërave themelore të Fesë dhe Besimit duke e kërkuar mesataren e gabuar. Pra, mesatarja dhe drejtësia janë të kërkuara me Sheriat sipas parimeve të sheriatit, të cilat i miratojnë dijetarët e mëdhenj.

Islami përbëhet prej besimit/akidesë dhe ligjit/Sheriatit. Akideja është e ndërtuar mbi mesatare, siç thonë dijetarët e akidesë. Edhe Sheriati Islam, gjithashtu është i ndërtuar mbi mesatare dhe drejtësi, siç theksojnë dijetarët Islam. All-llahu thotë:

﴿وَكَذَٰلِكَ جَعَلۡنَٰكُمۡ أُمَّةٗ وَسَطٗا ١٤٣﴾

**“Kështu, Ne ju kemi bërë një popull të mesëm.”**1 Domethënia e fjalës “popull të mesëm”, siç e komentojnë sahabët dhe pasuesit e tyre, është: Ne u kemi bërë juve një popull të drejtë e të zgjedhur, mes atyre që ia teprojnë dhe atyre që lënë mangët. Në të gjitha fetë e religjionet ekziston teprim dhe cungim, po edhe në të gjitha sektet dhe fraksionet e ndryshme në këtë Ummet është i pranishëm teprimi dhe cungimi. Teprimi dhe cungimi janë të pranishme edhe në ligjet e mëparshme të grupimeve dhe partive të ndryshme.

Principin e mesatares dhe drejtësisë e vërtetojnë edhe këto ajete:

﴿وَلَا تَجۡعَلۡ يَدَكَ مَغۡلُولَةً إِلَىٰ عُنُقِكَ وَلَا تَبۡسُطۡهَا كُلَّ ٱلۡبَسۡطِ فَتَقۡعُدَ مَلُومٗا مَّحۡسُورًا ٢٩﴾

**“Mos e shtrëngo dorën, as mos u bëj dorëshpuar e të mbetesh i qortuar dhe i mjerë.”**2 dhe:

﴿وَٱلَّذِينَ إِذَآ أَنفَقُواْ لَمۡ يُسۡرِفُواْ وَلَمۡ يَقۡتُرُواْ وَكَانَ بَيۡنَ ذَٰلِكَ قَوَامٗا﴾

**“Ata që kur shpenzojnë nuk janë as dorëshpuar, as dorështrënguar, por i përmbahen të mesmes.”**3

---

[1] El Bekare: 143
[2] El Isra’: 29
[3] El Furkan: 67

Është vërtetuar se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: *"Kini kujdes dhe largojuni teprimit, sepse popujt para jush janë shkatërruar vetëm për shkak të teprimit në fe."*[1] Ali ibën Ebi Talibi, kalifi i drejtë (radijAll-llahu anhu) ka thënë: "Njeriu më i mirë është ai i drejti, mesatari, te i cili kthehen ata që ia teprojnë dhe mundohen ta arrijnë ata që lënë mangët."[2] E transmeton Ibnul Mubarek nga Muhamed ibën Talha nga Aliu (radijAll-llahu anhu). Disa prej selefëve kanë thënë: "Feja e All-llahut është mes atij që e tepron dhe shton në të dhe atij që lë mangët dhe e cungon atë."[3] Ky është një parim te dijetarët e selefit dhe te ata që ishin autorë të librave në akide. Ata thonë: Feja e All-llahut është e vërtetë dhe e kënaqshme për secilin. Feja e All-llahut, të cilën njerëzit obligohen ta pasojnë është mesatare, ndërmjet teprimit dhe cungimit.

Në një hadith që ndodhet në "Sahih" thuhet: *"Feja është lehtësim. Secili që do të mundohet ta*

---

[1] Transmetojnë Imam Ahmedi në Musned 3: 1851 dhe 5: 3248; Nesaiu në Sunen (Libri mbi Haxhxhin – tema Mbledhja e gurëve) 3059; Ibën Maxhe në Sunen (Libri mbi Haxhxhin – tema Madhësia e gurëve që hidhen) 3029; të gjithë nga Ibën Abbasi radijAll-llahu anhuma.

[2] Transmeton Ibën Ebi Shejbe në Musannef 7: 100, hadithi nr. 34498; kurse El Munaui i ka përmendur këto fjalë në Fejdul Kadir 3: 134, ku flet për teprimin dhe ekstremizmin në Fe, pa ia atribuuar Aliut radijAll-llahu anhu.

[3] Fjalë të përafërta janë transmetuar në Sunenin e Darimiut (Urrehet mendimi i lirë i njerëzve në Fe) 1: 72, nga Hasen el Basriu.

*shtrëngojë Fenë, ajo do ta mposhtë."*[1] *"Çdoherë, kur Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka pasur mundësi të zgjedhë mes dy gjërave, ai e ka zgjedhur më të lehtën, përveç nëse ajo përbënte mëkat."*[2]

Në një hadith tjetër që gjendet në Sunene dhe në libra të tjera, i cili është mursel, por që përforcohet nga transmetime të tjera, dhe të cilin e transmeton Muhamed ibën Munkedir nga Xhabiri (radijAll-llahu anhu), thuhet: *"Kjo Fe është madhështore, prandaj merreni me të lehtë! Bima që mbin me nxitim, as tokën s'e çan dot, as nuk lë farë pas vete."*[3]

Në një hadith të saktë, Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: *"Feja më e dashur tek All-llahu është Feja e pastër, tolerante*

---

[1] E transmeton Buhariu në Sahih (Libri mbi Imanin – tema Feja është lehtësim) 39, nga Ebu Hurejra radijAll-llahu anhu

[2] Buhariu në Sahih (Libri mbi vlerat – tema Cilësitë e Pejgamberit sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) 3560 dhe Muslimi në Sahih (Libri mbi vlerat – tema Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem largohej prej mëkateve dhe zgjidhte më të lehtën prej të lejuarave) 2327, nga Aishja radijAll-llahu anha.

[3] Kështu e transmetojnë: Ibnul Mubareku në Zuhd 1334 si fjalë të Abdullah ibën Amrit radijAll-llahu anhuma; Bejhekiu në Sunen (Libri mbi namazin – tema Mesatarja në adhurim dhe tentimi për vazhdueshmëri) 3:18; Hakimi në "Ma'rifetu Ulumil Hadith" 96; Hejthemiu në "Mexhmeuz Zeuaid" 1:62, nga Xhabiri radijAll-llahu anhu. Rreth këtij hadithi ka folur Ibën Haxheri në "Fethul Bari" 11:297. Fillimin e këtij hadithi e transmeton edhe Ahmedi në Musned 20:13052 nga Enesi radijAll-llahu anhu.

*dhe e gjerë."*[1] Ai, gjithashtu ka thënë: "U shkatërrofshin ekstremistët!" – tri herë.[2]

Kur Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i dërgoi dy sahabët e tij, Muadhin dhe Ebu Musa el Esh'ariun (radijAll-llahu anhuma) në Jemen, u tha: *"Lehtësoni dhe mos vështirësoni! Përgëzoni dhe mos trembni! Respektohuni mes vete!"*[3]

Ky është parim i thirrjes në Islam, për të cilin janë në konsensus të gjithë dijetarët.

[1] Buhariu e ka përmendur në Sahih si ta'lik (Libri mbi Imanin – tema Feja është lehtësim) 29, kurse e ka transmetuar edhe në Edebul Mufred 288. Trans. Ahmedi në Musned 4: 2107 nga Ibën Abbasi radijAll-llahu anhuma.

[2] Trans: Ahmedi në Musned 6: 3655; Muslimi (Libri mbi dijen – tema Ekstremistët janë të shkatërruar) 2670; Ebu Davudi në Sunen (Libri mbi Sunnetin – tema Ndjekja e Sunnetit) 4608; të gjithë nga Abdullah ibën Mes'udi radijAll-llahu anhu. Ekstremist d.m.th: që thellohet në çdo imtësi dhe e vështirëson Fenë.

[3] Buhariu në Sahih (Libri mbi luftërat – tema Dërgimi i Ebu Musait dhe Muadhit në Jemen, para Haxhxhit të Lamtumirës) 4341, 4344, (Libri mbi etikën – tema Thënia e Pejgamberit sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem: Lehtësoni e mos vështirësoni) 6124, (Libri mbi dispozitat – tema Udhëheqësi, kur të dërgojë dy komandantë në një vend, i urdhëron që të respektohen dhe të mos kundërshtohen) 7172; Muslimi në Sahih (Libri mbi xhihadin dhe ekspeditat – tema Caktimi i komandantëve të delegacioneve nga ana e udhëheqësit dhe këshillimi për etikën e luftës) 1733 me shtesën *" ... dhe mos u kundërshtoni!"*. Të gjitha nga Ebu Burde radijAll-llahu anhu. Transmeton edhe Tajalisiu në Musned 498 nga Ebu Musa elEsh'ari radijAll-llahu anhu.

Në një hadith tjetër thuhet se Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: *“Punët më të dashura tek All-llahu janë mesataret.”*[1]

Kur kjo të jetë e qartë, atëherë kuptohet se mesatarja dhe drejtësia janë obligim, të cilat mbështeten në argumente sheriatike. Njëherësh kjo është një mirësi që iu dhurua këtij umeti në mënyrë që të vazhdojë së ekzistuari. Ndërsa ekstremistët dhe ata që lënë mangët janë jetëshkurtër. Ai që vazhdon të mbetet është këshilluesi i këtij umeti, i sinqerti, dijetari dhe mësuesi i umetit. Te umeti mund të ketë ndikim vetëm ai që trason këtë metodologji/menhexh, të mbështetur nga citatet sheriatike, (të cilën e ndoqën kalifët e drejtë dhe e mbështetën me fjalët e tyre), veprat e dijetarëve islamë dhe shkrimet e tyre.

## Mesatarja e Islamit mes feve dhe ligjeve tjera

Sa i takon veprimit praktik, mesatarja ka disa anë, atë që veç u përshkrua më sipër dhe anën teorike.

[1] Ixhluni në “Keshful Hafa” 1: 391 e përmend: *“Puna më e mirë është mesatarja”*, kurse sipas një transmetimi: *“Punët më të mira janë mesataret.”*

Islami është mesatar mes religjioneve. Kush e analizon besimin islam, vëren se ai është mesatar mes feve të ndryshme. Religjion quhet secila fe, të cilës i përmbahen njerëzit, pavarësisht nëse është me origjinë të vërtetë apo të kotë. Islami është mesatar mes hebraizmit dhe krishterimit.[1] Islami është mesatar mes zoroastrizmit[2] dhe budizmit. Islami është mesatar edhe mes ligjeve të ndryshme; mes ligjeve romake (demokraci etj.) dhe ligjeve të atyre që ia atribuojnë gjykimin vetes (diktatorëve).

Islami është mesatar edhe në etikë dhe në raportet njerëzore. Ai fton në etikë fisnike dhe nxit t'i përmbahemi asaj, madje All-llahu i Lartësuar e cilësoi të Dërguarin e Tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) duke thënë:

﴿وَإِنَّكَ لَعَلَىٰ خُلُقٍ عَظِيمٍ ٤﴾

[1] Çifutët janë cungues të fesë. Ata e kanë ndryshuar Librin e All-llahut, i vranë pejgamberët e tyre, i shpifën Allahut dhe e mohuan Atë. Të krishterët janë teprues në fe. Ata ia tepruan në murgëri dhe në thëniet e tyre për Isain (alejhis selam).

[2] Zoroastrizmi është një fe që ka dominuar në Persi (Irani i sotëm), për një kohë të gjatë dhe profet kryesor e ka Zaratustrën ose Zoroaster. Ajo bazohet në besimin në dy zota: zoti i të mirës dhe dritës – Ahura Mazda dhe zoti i të keqes dhe errësirës – Angra Maini. Ithtarët e kësaj feje besojnë se njeriu është i lirë të zgjedhë mes këtyre dy zotave, por është i obliguar ta ndihmojë veprën e Ahura Mazdës. Ata e hyjnizojnë dhe e adhurojnë mes tjerash edhe zjarrin. (sh.p.)

**"Ti je në një etikë madhore."**[1] Mirëpo All-llahu nuk e bëri pjesë të etikës fisnike braktisjen e krenarisë, as braktisjen e të vërtetës, por etikën fisnike e bëri mesatare, mes butësisë dhe ashpërsisë. Ashpërsia, nëse është në vendin e duhur, është e kërkuar, por edhe butësia me muslimanët dhe jomuslimanët është e kërkuar në vendin e duhur. Pra, e vërteta është mes kësaj dhe asaj. Islami është mesatar mes religjioneve, është mesatar sa i takon raporteve ndërnjerëzore, mesatar edhe për sa u takon ligjeve. Është mesatar sa u takon atyre që e lejojnë kamatën me të gjitha llojet e saj, padrejtësitë dhe dëmet që ua shkaktojnë njerëzve, si dhe është mesatar sa u takon atyre që e ndalojnë shitblerjen me të gjitha llojet dhe pasurimin që njeriu e bën përmes dorës së vet. Islami fton në tregti, në punë, në ekonomi, në shtim dhe rritje të pasurisë, mirëpo ndalon gjatë kësaj padrejtësinë dhe dëmin, marrjen e pasurisë së huaj pa të drejtë dhe ndalon që pasuria të qarkullojë vetëm mes të pasurve, siç ndodhte në kohën e Xhahilijetit[2] dhe në ligjet e feve dhe popujve të mëparshëm.

Islami është mesatar në gjithë urdhrat që kanë të bëjnë me besimin dhe në gjithë atë që njoftoi

[1] El Kalem: 4

[2] Xhahilije quhet koha e errët para ardhjes së Pejgamberit sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem. (sh.p.)

Allahu dhe i Dërguari i tij (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem).

Edhe në teuhid është mesatar, mes atyre që e teprojnë duke shoqëruar edhe të tjerë në adhurim, si të krishterët dhe çifutët, dhe mes atyre që cungojnë, duke menduar se të gjithë njerëzit janë në teuhid, pavarësisht nga veprat e tyre. Islami fton në njësimin e All-llahut të Lartësuar me adhurim, siç urdhëron All-llahu:

﴿فَٱعۡبُدِ ٱللَّهَ مُخۡلِصٗا لَّهُ ٱلدِّينَ ٢﴾

**“Adhuroje vetëm Allahun me përkushtim të çiltër për Të!”**[1] dhe:

﴿۞ وَقَضَىٰ رَبُّكَ أَلَّا تَعۡبُدُوٓاْ إِلَّآ إِيَّاهُ﴾

`**“Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij”**[2] Sepse njësimi i All-llahut dhe të përkushtuarit e adhurimit vetëm ndaj Tij është themeli i Fesë.

## Mesatarja e Ehli Sunnetit mes sekteve dhe fraksioneve të tjera

Ehlus Sunneh uel Xhema’ah janë mesatarë në kapitullin e Emrave dhe Cilësive të Allahut. Ata qëndrojnë mes atyre që emrat dhe cilësitë e

---

[1] Ez Zumer: 2
[2] El Isra: 23

Allahut i përngjasojnë dhe i krahasojnë me cilësitë e krijesave dhe mes atyre që i mohojnë dhe i zhveshin nga çdo kuptim.

Në kapitullin e imanit, Ithtarët e Sunnetit, Xhematit dhe Islamit të vërtetë, janë mesatarë mes Tekfirijve ekstremistë[1] dhe mes Murxhieve[2] cungues.

Ata konsiderojnë se imani përbëhet nga fjalët, veprat dhe besimi. Pra janë mesatar mes këtyre dhe atyre.

Sa i takon dashurisë ndaj sahabëve, ata gjithashtu janë mesatar mes atyre që ia tepruan duke i hyjnizuar disa prej sahabëve dhe mes nevasibëve, të cilët i fyen disa prej sahabëve. Ehli Sunneti i don dhe i lavdëron të gjithë sahabët e Pejgamberit dhe thotë atë që tha Allahu në lidhje me ta:

﴿ ۞ لَّقَدْ رَضِيَ ٱللَّهُ عَنِ ٱلْمُؤْمِنِينَ إِذْ يُبَايِعُونَكَ تَحْتَ ٱلشَّجَرَةِ ﴾

**“Allahu është i kënaqur me ata besimtarë, kur t’u betuan për besnikëri nën hijen e pemës.”**[3]

---

[1] Ata që për një mëkat, i vogël qoftë a i madh, e llogarisin muslimanin për kafir. (sh.p.)

[2] Murxhiet janë një sekt që besojnë se njeriu bëhet besimtar vetëm nëse beson me zemër dhe e deklaron atë me gojë, kështu që veprat nuk i konsiderojnë si pjesë të imanit, gjë që është në kundërshtim me mendimin e Ehli Sunnetit, mendim të cilin e vërteton Kur'ani dhe Sunneti. Murxhiet thonë se kur njeriu të besojë nuk i bën dëm asnjë mëkat, sikurse nuk i bën dobi vepra e mirë mosbesimtarit. (sh.p.)

[3] El Fet’h: 18

Edhe në kapitullin që ka të bëjë me udhëheqësin dhe bindjes ndaj udhëheqësve, Ehli Sunneti, gjegjësisht Feja Islame është mesatare mes atyre që patën kundërshti, si në vepra, ashtu edhe në fjalë sa i takon kësaj çështjeje madhore. Pra, ata janë në mes të Havarixhëve, të cilët thonë se lejohet rebelimi kundrejt udhëheqësve, nëse tek ata vërehen gabime dhe mes atyre që pretendojnë se nuk lejohet as këshillimi i tyre, por sipas tyre, çdo gjë që ata thonë është e vërtetë, sepse ata janë zëvendësit e Allahut në tokë.

## Pjesë e mesatares është edhe bindja ndaj udhëheqësit musliman

Ehli Sunneti konsideron se bindja ndaj udhëheqësit musliman është obligim, sepse këtë e urdhëroi Pejgamberi kur tha: *"E ke obligim dëgjimin dhe bindjen ndaj udhëheqësit, në vështirësi dhe rehati, në gjërat që i do dhe në ato që i urren, po edhe nëse ai të lë pas dore dhe i jep përparësi interesit të vet."*[1]

Transmeton Ubade ibën Samiti (radijAll-llahu anhu), i cili thotë: *"Ne ia dhamë besën të*

[1] Transmeton Muslimi në Sahihun e tij (Libri mbi udhëheqësinë – tema, Obligimi për bindjen ndaj udhëheqësve në çdo gjë përveç në mëkat) 1836, nga Ebu Hurejra radijAll-llahu anhu.

*Dërguarit të All-llahut (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) se do të dëgjojmë dhe do të bindemi në vështirësi dhe në rehati, në gjërat që na pëlqejnë dhe në ato që nuk na pëlqejnë, po edhe nëse udhëheqësi i jep përparësi interesit të vet. I dhamë besën se nuk do të luftojmë që ta marrim pushtetin prej atyre që e kanë, se do ta themi të vërtetën kudo që të jemi dhe se nuk do t'i frikohemi askujt për të vërtetën e All-llahut."*[1] Ky hadith është vërtetuar në Sahihun e Muslimit.

Çështja e udhëheqësit dhe bindja ndaj tij është çështje madhore dhe sipas menhexhit mesatar, ata këshillohen, sqarohen dhe bashkëpunohet me ta në mirësi e devotshmëri.

## Mesatarja dhe drejtësia në fikh dhe në dispozita

Kjo sqarohet në pikat në vijim:

Së pari: Marrja në konsideratë e ixhtihadit, sepse ai vazhdon dhe nuk është mbyllur.[2]

---

[1] Transmeton Muslimi 1708 nga Ubade ibën Samit radijAll-llahu anhu. Hadith të afërt me këtë transmeton Buhariu në Sahihun e tij (Libri mbi trazirat – tema: Fjala e Pejgamberit sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem: *"Do të shihni pas vdekjes sime gjëra që do t'i urreni"*) 7056; Ahmedi në Musned 37: 22735 dhe Ibën Ebi Asim në Sunneh 1029.

[2] Shatibiu në Muvafekat 5/11, thotë: "Ixhtihadi është dy llojesh: i pari, i cili s'ka mundësi të ndërpritet derisa të ekzistojnë obligimet dhe ndalesat, pra deri në Ditën e Kiametit, dhe tjetri që ka mundësi të ndërpritet para se të zhduket dynjaja..."

Ka prej atyre që derën e ixhtihadit e kanë hapur krah më krah, saqë në të janë futur edhe të atillë që nuk i përkasin atij rangu, nuk janë të kualifikuar për ixhtihad dhe nuk i kanë kuptuar as citatet sheriatike, as rregullat bazë të Sheriatit.

Sot dëgjojmë njerëz që flasin dhe japin mendime për çështje sheriatike dhe ndodhi të mëdha, të cilat sikur të kishin ndodhur në kohën e Omerit (radijAll-llahu anhu), ai do t'i kishte tubuar luftëtarët e Bedrit1 për të debatuar rreth tyre. Sot në Ummet ndodhin ngjarje të mëdha dhe për to jep fetua njëri e tjetri, të cilët janë vetëm nxënës të rëndomtë të dijes dhe nuk janë të aftësuar për diçka të tillë dhe as nuk janë thelluar në dije. Në këto çështje hezitojnë të hyjnë shumica e dijetarëve, sepse janë çështje për të cilat ka nevojë të mblidhen të gjithë që t'i diskutojnë. Dera e ixhtihadit është e hapur, por hapja është mesatare, mes dy grupeve: atyre që konsiderojnë se ajo duhet të mbyllet dhe të bazohemi vetëm në fjalët e dijetarëve të vjetër dhe atyre që

---

Buhariu në Sahih (Libri mbi pasimin – 28 tema: Sqarimi i ajetit:[1] **"Këshillohen për punët e veta me njëri-tjetrin."** [Esh Shura: 38] dhe ajetit: **"Këshillohu me ata për çështje të ndryshme!"** [Ali Imran: 159]), thotë: "Udhëheqësit shtetëror, pas Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) janë këshilluar me dijetarët besnikë në çështjet e lejuara, me qëllim që ta zgjedhin më të lehtën, ndërsa për ato çështje që ka pasur tekst nga Kurani dhe Suneti, ata janë bazuar në ato tekste, sepse kjo ishte rruga që porositi Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ... këshilltarët e Omerit ishin njerëz të ditur, të rinj dhe pleq, por ai ndalej te dispozitat e përcaktuara nga Libri i Allahut të Lartësuar.

konsiderojnë se kjo derë është e hapur për çdo njeri, qoftë edhe i paaftë për t'u futur nga kjo derë.

Së dyti: Drejtësia në fikh dhe në dispozita, si dhe të qenit mesatar në to, kërkon patjetër të qenit mesatar mes dy grupeve: mes pasimit të medhhebeve dhe zhdukjes së medhhebeve. Ka të atillë që kërkojnë zhveshjen nga medhhebet e ndryshme në fikh dhe pohojnë se ato nuk janë të vlefshme për çdo kohë, por vetëm për kohët e shkuara dhe tani duhet t'u kthehemi librave të hadithit dhe t'i flakim librat e medhhebeve. Dhe mes një grupi tjetër, të cilët konsiderojnë se duhet të vazhdojmë të mbetemi në citatet medhhebore, sepse tekstet medhhebore përmbajnë më shumë dije dhe vlejnë për çdo kohë. Ndërsa e vërteta ndodhet mes këtyre dy grupeve. Ne duhet të mësojmë nga fjalët e dijetarëve të medhhebeve, sepse ata e kuptuan sheriatin, por për secilën kohë vlejnë dispozita të veçanta dhe të kuptuar të veçantë. Sheriati është i fokusuar në objektiva, në realizimin e dobive dhe pengimin e dëmeve. Prandaj, nuk është e drejtë të mbetemi në tekstet e dijetarëve të vjetër, të cilët nuk ndodhen mes nesh dhe nuk e njohin realitetin e jetës sonë. Nuk i njohin të metat dhe dobësitë tona, nuk i njohin objektivat, dobitë dhe interesat që ne duhet t'i kemi në konsideratë dhe dëmet që duhet t'i evitojmë. Është prej drejtësisë t'i marrim fjalët e tyre, t'i kuptojmë qëllimet, t'i marrim gjykimet

dhe t'i kuptojmë burimet nga i kanë marrë ato. Por duhet që edhe ne të dimë të shikojmë në citatet sheriatike, sepse ato janë të gjera dhe përfshijnë çdo kohë. Pra, fjalët e dijetarëve janë të nevojshme për t'i kuptuar citatet sheriatike. Prandaj Islami është mesatar sa u përket medhhebeve, mes atyre që duan t'i asgjësojnë medhhebet dhe atyre që e teprojnë dhe duan që pasimi i medhhebeve të jetë absolut.

Së treti: Mesatarja dhe drejtësia janë shenja dalluese të kësaj Feje dhe shenja të Ehli Sunnetit, të cilët pozicionohen mes ashpërsisë së tepruar dhe lehtësimit pa kritere.

Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka urdhëruar dhe ka nxitur për lehtësim dhe kur kishte mundësi të zgjedhte mes dy gjërave, ai çdoherë zgjedhte më të lehtën kur ajo nuk përbënte mëkat.[1]

Me këtë mohohet ashpërsia e cila krijon vështirësi për njeriun. Ata të cilët e marrin me ashpërsi dhe mendojnë se e vërteta qëndron vetëm në të, kjo nuk është e drejtë. Ky është një lloj teprimi në marrëdhëniet me dispozitat, të cilin duhet mënjanuar. E vërteta qëndron në faktin se ashpërsia duhet të praktikohet në vendin e duhur, kur ajo mbështetet nga citatet Kuranore dhe ato të Sunetit, ndërsa sa u takon çështjeve për

---

[1] Kjo përmendet në hadithin që u cek më herët. Shih faqen: 11

të cilat kemi mundësi zgjedhjeje dhe që nuk janë të përcaktuara me citate, e zgjedhim më të lehtën në qoftë se ajo nuk përbën mëkat. Kësaj duhet t'i kushtohet vëmendje, sidomos gjatë studimeve, shkrimeve, ligjëratave, udhëzimeve dhe orientimeve që u japim të rinjve. Gjatë gjithë kësaj duhet të largohemi prej ashpërsisë, e cila sjell vetëm dëm dhe kur kemi mundësi zgjedhjeje, të mos e zgjedhim vrazhdësinë, e cila e vështirëson jetën e njerëzve. Është obligim të kapemi për mesataren dhe drejtësinë gjatë gjithë kësaj, sepse sheriati ka ardhur t'i mënjanojë vështirësitë, siç është transmetuar: *"Bima që mbin me nxitim, as tokën s'e çan dot, as nuk lë farë pas vete."*[1]

Kur është fjala për dobitë dhe dëmet, sheriati islam është mesatar në dispozitat e tij, në fikh dhe objektivat e saj. Disa e tepruan në përcaktimin e dobive, aq sa dobitë e pretenduara i radhitën para citateve të sheriatit, saqë disa u shprehën: "Aty ku është interesi, aty është edhe Sheriati i All-llahut." Një grup tjetër ekstrem u shprehën për anulimin e të gjitha interesave dhe dobive, duke pretenduar mbështetjen vetëm në tekstet e sheriatit, sepse vetëm tekstet e sheriatit përbëjnë interes dhe kështu ata bazohen vetëm në anën sipërfaqësore të teksteve.

---

[1] U përmend më herët një hadith me këtë tekst. Shih faqen: 11

Sheriati është ligj i arsyeshëm që bazohet në realizimin e dobive dhe anulimin e dëmeve. Atij që i mungon njohja e parimeve dhe objektivave të sheriatit, ai ka humbur edhe mundësinë e realizimit të objektivave të këtij sheriati të bekuar. Ky ligj i bekuar, Sheriati Islam, është ligj i bazuar në arsye, objektiva dhe përkujdesje për dobitë dhe interesat.[1] Sheriati në fikh ndërtohet mbi dallimet dhe ngjashmëritë ndërmjet normave të përmendura në tekstet e sheriatit dhe në thëniet e dijetarëve.

Kujt i mungojnë njohuritë rreth kësaj, për të s'ka hapësirë të japë gjykime rreth gjendjes së njerëzve.

Bazuar në këtë, është obligim ta kemi në konsideratë mesataren, pra, të ndodhemi mes atyre që mohojnë dobitë dhe interesat në përgjithësi dhe atyre që ia teprojnë, sepse në sheriatin tonë çdo gjë është e arsyeshme, kështu që duhet t'i kemi në konsideratë interesat dhe objektivat e përcaktuara nga sheriati. Për këtë, kur ne shikojmë në fjalët e dijetarëve të mëdhenj, si Imam Ebu Hanifja, Imam Maliku, Imam Shafiu, Imam Ahmedi, Shejhul Islam Ibën Tejmijje, nxënësi i tij Ibnul Kajjim etj., shohim se në shumicën e çështjeve ata i marrin parasysh interesat e arsyetuara në tekste. Ndoshta ata

[1] Shih "I'lamul Muvekkiin an Rabbil Alemin" 4:337.

ndonjëherë kanë dhënë disa përgjigje për disa çështje, të cilat janë në kundërshtim me fetuatë e sotme, por këtë e kanë bërë duke u bazuar në interesat që burojnë prej Sheriatit.

Marrja në konsideratë e objektivave dhe interesave është kërkesë sheriatike e patjetërsueshme për të pasur një bazament mesatar dhe të drejtë në të gjitha çështjet.

## Mesatarja dhe drejtësia në gjykimin e gjërave

Gjërat ripërtërihen, çështjet vijnë të llojllojshme dhe çdo ditë kemi diçka të re. Nuk ka dyshim se koha lëvizë, civilizimet lindin dhe qytetërimi ndez çështje të reja. Këto nuk ndalojnë te gjykimi i një dijetari a thirrësi në Fe dhe as te teoria e një teoricieni. Qytetërimet lindin dhe zhvillohen, siç mund të shihet në kohë të sotme.

Mu për këtë shkak, duhet të ekzistojë një menhexh i qartë dhe mesatar për gjykimin mbi gjërat, situatat, individët, mendimet dhe opinionet, qëllimet dhe objektivat, shoqëritë, shtetet, dijetarët, thirrësit dhe njerëzit në përgjithësi. Parimet e këtij menhexhi mesatar duhet të rrënjosen përmes ligjëratave dhe shkrimeve në mënyrë që nxënësit e dijes, të cilët synojnë të japin këshilla e të thërrasin në Fe, të

mos jenë të painformuar sa i takon kësaj metodologjie të drejtë.

Ndër parimet e dijetarëve është edhe ky rregull: Gjykimi për një gjë është rrjedhojë e perceptimit të saj1. All-llahu i Lartësuar ka thënë:

﴿وَلَا تَقْفُ مَا لَيْسَ لَكَ بِهِۦ عِلْمٌ ۚ ﴾

**"Mos shko pas diçkaje për të cilën nuk ke dijeni!"**2 Prandaj, kushdo që gjykon mbi një çështje pa pasur njohuri të plota, ose gjykon mbi një situatë, ose në lidhje me një individ, opinion, shkrim, apo jep gjykimin në lidhje me qëllimet e interesat pa i njohur ato si duhet, i tilli është dhënë pas diçkaje për të cilën nuk ka dijeni.

Është detyrë për ne që këtë ajet ta vëmë para syve tanë, si dhe ajetin tjetër në të cilin Allahu i lartësuar ndalon të thuhet diçka pa dije dhe këtë e konsideron të përafërt me shirkun. All-llahu thotë:

﴿قُلْ إِنَّمَا حَرَّمَ رَبِّيَ ٱلْفَوَٰحِشَ مَا ظَهَرَ مِنْهَا وَمَا بَطَنَ وَٱلْإِثْمَ وَٱلْبَغْيَ بِغَيْرِ ٱلْحَقِّ وَأَن تُشْرِكُوا۟ بِٱللَّهِ مَا لَمْ يُنَزِّلْ بِهِۦ سُلْطَٰنًا وَأَن تَقُولُوا۟ عَلَى ٱللَّهِ مَا لَا تَعْلَمُونَ ﴿٣٣﴾﴾

**"Thuaj: 'Me të vërtetë, Zoti im ka ndaluar… t'i shoqërohet Allahut (në adhurim) diçka, për të cilën nuk ju ka**

---

1 Shih këtë rregull në "Mugnil Muhtaxh" 2:363 dhe "Hashijetul Buxhejremij" 1: 98, 374; 3: 232 dhe 4:57.

2 El Isra: 36

**dhënë kurrfarë të drejte dhe të thoni për All-llahun atë që nuk e dini."**[1] Edhe Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ka ndaluar të thuhet diçka pa pasur dijeni për të. Ai thotë: **"Më i guximshmi prej jush për të dhënë fetua është ai që është më i guximshëm për të hyrë në Zjarr."**[2]

Si të gjykojmë në situata të ndryshme? Njerëzit, siç mund ta shihni, japin gjykime për çdo gjë. A u takon njerëzve të mendjes, dijetarëve dhe atyre që ndjekin metodologji të drejtë gjatë analizave dhe studimeve që të nxitohen? A u takon të mos jenë të matur gjatë gjykimit mbi çështje të caktuara?

Ju, pavarësisht se a jeni studentë të niveleve të larta apo jo, nuk ju takon që të menduarit dhe të gjykuarit tuaj mbi gjërat, të jetë i pa bazuar në parime. Nëse njerëzit lihen të gjykojnë mbi gjëra të ndryshme pa kritere, atëherë do të lindin probleme e probleme, siç po i shohim. Do të lindin mendime, opinione e gjykime në lidhje me situata, individë, shoqëri e shtete, në lidhje me nijetet e njerëzve dhe gjykime mbi dijetarët, gjëra

---

[1] El A'raf: 33

[2] Transmetojnë: Darimiu në "Sunen" (Dhënia e fetuasë dhe rigoroziteti ndaj kësaj) 1: 57; dhe Ebu Abdullah Muhamed ibën Muflih elMakdisij në "Etikat sheriatike" (tema: Dijetari të thotë: "Nuk e di" dhe të ruhet e të mos nxitohet në dhënien e fetuasë) 2: 156.

që po i dëgjoni dhe që ndoshta nuk do t'i dëgjoni në të ardhmen.

Ne kërkojmë një metodologji mbi bazën e së cilës do t'i zbërthejmë gjërat dhe një parim mbi të gjykuarit se si të gjykojmë? Si të nxjerrim përfundime duke u bazuar në parime? A duhet t'i gjykojmë rezultatet dhe a duhet të dalim me rezultate gjatë gjykimeve dhe veprimeve pa u bazuar në parime? Si të përmirësojmë mënyrën e të menduarit dhe metodologjinë e të gjykuarit mbi gjërat? Kjo është detyra më e rëndësishme.

Është prej parimeve që jo për çdo gjë të kërkuar duhet të gjykojë çdokush, sepse ka çështje të mëdha, të cilat duhet t'u lihen njerëzve të mëdhenj, të cilët i analizojnë me shikim gjithëpërfshirës. Ti nuk di çdo gjë. A i takon një nxënësi të dijes, një studenti, një njeriu me kulturë të përgjithshme, apo njërit nga masa e thjeshtë ta vejë veten në atë pozitë, sa të japë gjykime mbi situata, shtete, dijetarë, apo të japë vlerësime rreth ideve pa i kuptuar dhe pa i analizuar, duke mos u bazuar mbi parimet e sheriatit?!

Gjykimi mbi çështje të ndryshme dhe kapja e disa anëve të tyre është bërë avaz për disa njerëz. Ata e shohin një citat të Kur'anit apo Sunnetit dhe mendojnë se ai është i mjaftueshëm për të nxjerrë një gjykim të përgjithshëm. Sikur puna këtu të

ishte kaq e lehtë, fukahatë (juristët islamë) nuk do të ishin kaq të paktë.

## Mënyra se si dallohen fukahatë islamë

Fukaha (jurist) islamë konsiderohen ata të cilët studiuan të gjitha citatet sheriatike, shkaqet dhe objektivat, dëmet dhe dobitë. Vendimi sheriatik nuk merret duke gjykuar vetëm nga një këndvështrim. Patjetër që gjykimi duhet të jetë i drejtë, mes atyre që tregohen ekstrem dhe gjykimin e mbështesin në një mendim që papritur u vjen dhe atyre që nuk i japin fare rëndësi çështjes.

Kemi nevojë për metodologji mesatare, në mënyrë që të mos jemi si ekstremistët, të cilët sa herë që gjykojnë mbi çështje të caktuara dhe individë, bazohen në paragjykime dhe bëjnë zgjedhjen më të keqe. Ata gjykojnë vetëm mbi një fjalë të cilën mund ta ketë thënë dikush ose mbi një iniciativë që mund ta ketë ndërmarrë një grup. Njeriu duhet të jetë mesatar dhe të mbajë baraspeshë duke bërë llogari mes gjërave pozitive dhe atyre negative, mes dëmeve dhe dobive dhe njëherësh të jetë mesatar mes teprimit e cungimit.

Ai që synon të japë një gjykim pa qenë mesatar, i tilli i largohet drejtësisë së sheriatit dhe drejtësisë gjatë gjykimit mbi çështje.

Në esencë, vlerësimi për myslimanin duhet të jetë pozitiv edhe nëse haset tek ai ndonjë vepër a fjalë e papëlqyer. Nuk duhet të nisemi nga dyshimi apo paragjykimi se ai është i keq apo ka zgjedhur drejtim të keq.

Në thelb opinionet e myslimanit duhet të jenë me qëllim të mirë dhe jo dashakeqe. Nuk duhet të jetë synimi i tij vetëm dëshira për të kundërshtuar, akuzuar apo prishur. Pra, gjykimet e tij duhet të jenë të prirura nga e mbara, përveç nëse vërtetohet e kundërta përmes ndonjë deklarate të qartë nga ai ose ndonjë vepre.

Sa u takon qëllimeve dhe synimeve të njerëzve, ne duhet t'i vlerësojmë nga ajo që duket prej tyre. Nuk duhet t'i gjykojmë qëllimet dhe synimet e njerëzve nga një sjellje e jashtme apo nga një thënie e publikuar, sepse qëllimet dhe synimet e njerëzve i njeh vetëm Allahu. Ne duhet të ruhemi dhe të largohemi prej mendimeve të këqija për njerëzit, ngase All-llahu i Lartësuar thotë:

﴿ٱجۡتَنِبُواْ كَثِيرًا مِّنَ ٱلظَّنِّ إِنَّ بَعۡضَ ٱلظَّنِّ إِثۡمٌ﴾

**"Mënjanoni shumë dyshime, se vërtet, disa dyshime janë gjynah."**[1]

---

[1]. elHuxhurat: 12

Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), në një hadith ku përmendet personi që erdhi të dëshmojë, tha: *"A po e shikon Diellin?"* Ai tha: "Po." Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i tha: *"Nëse e ke të qartë në këtë mënyrë, atëherë dëshmo, nëse jo – lëre!"*1

Edhe gjatë të menduarit kërkohet mesatarja. Mënyra e të menduarit te të rinjtë sot, madje të menduarit te njerëzit përgjithësisht, për më tepër te një pjesë e zgjedhur është i çoroditur e i shpërndarë mes mendjeve të ngurta dhe emocioneve tekanjoze.

Mendja e perceptimi, si dhe vetëpërmbajtja janë të nevojshme, por pa i nënvlerësuar emocionet. Shqetësimi dhe entuziazmi për Fenë janë të kërkuara, por pa e përjashtuar mendjen e shëndoshë dhe duke pasur në konsideratë citatet sheriatike. Personit, çdo lëvizjeje të të cilit i prijnë emocionet, duke mos u bazuar në dije, ose pa u konsultuar me dijetarë të mëdhenj, pa marrë në konsideratë udhëzimet e udhëheqësit mysliman, ose duke mos i bazuar ato mbi parime të sheratit, atij gjithmonë i shfaqen gjykime emocionale

---

[1]. Transmetojnë Hakimi dhe Bejhekiu nga Ibën Abbasi radijAll-llahu anhuma, i cili e transmeton nga Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem.
Shih "Nasbur Raje" 4:82; "edDiraje fi Tahrixhi Ehadithil Hidaje" 2:172; "Keshful Hafa" 1781.

sikurse ato të havarixhëve, mutezilëve dhe pasuesve të tjerë të bidatit.

Ishte entuziazmi dhe mendimet e pakufizuara në citate e metodologji ato që pasuesit e bidatit i çuan në bidat.

Havarixhët i kundërshtuan sahabët dhe vranë njeriun më të mirë të asaj kohe, Aliun (radijAll-llahu anhu).

Kush ishin ata që vranë Aliun (radijAll-llahu anhu)? A e vranë atë armiqtë e Islamit?

Jo! Atë e vrau një person që falej gjatë natës dhe agjëronte gjatë ditës, havarixhi Abdurrahman ibën Mulxhem,1 të cilin Omer ibnul Hattabi (radijAll-llahu anhu) e pat dërguar në Egjipt, kur Amr ibnul Asi (radijAll-llahu anhu) i kërkoi atij t'i dërgonte një njeri që t'u mësonte njerëzve Kuranin. Ai i tha: "Populli i Egjiptit ka nevojë për një njeri që do t'ua mësonte Kur'anin." Omeri i përgjigjet me një letër ku i shkruan: "Do ta nis një njeri të devotshëm, i cili quhet Abdurrahman ibën Mulxhem. Do ta bëj këtë të mirë duke qenë se edhe mua më duhet. Kur të mbërrijë nderoje dhe gjeji një shtëpi ku do t'i mësojë njerëzit Kuran."

Abdurrahman ibën Mulxhemi mbeti në Egjipt deri në kohën kur u shfaq lëvizja e havarixhëve. Fillimisht ajo u shfaq në Jemen, pastaj në Egjipt

---

[1]. Ai u vra në vitin 40h. Shih "enNuxhumuz Zahire" 1: 155 dhe "elA'lam" 3: 339.

ku edhe u përhap. Ai u ndikua nga kjo lëvizje, sepse ishte shumë entuziast, kishte pak dije dhe rrinte i veçuar nga njerëzit. Dhe kështu ai më në fund vrau njeriun më të mirë, Ali ibën Ebi Talibin (radijAll-llahu anhu). Kur e sollën ta ekzekutojnë ai u tha: "Mos më vrisni me një të goditur, por bëjeni këtë pak nga pak. M'i këpusni gjymtyrët para meje, në mënyrë që të shoh se si gjymtohem në Rrugën e Allahut të Lartësuar."

Thirrja e havarixhëve u zhvillua fshehurazi mes njerëzve deri në kohën kur Imran ibën Hattani e lavdëroi vrasësin e Aliut (radijAll-llahu anhu), në disa vargje, All-llahu na ruajtë:

*Goditje që erdhi prej të devotshmit*
*Që nuk dëshiroi tjetër gjë përveç kënaqësinë e All-llahut*
*Unë po e përmend atë dhe mendoj*
*Se prej të gjithëve, e ka më të rëndë peshoren e All-llahut*.

Allahu na ruajtë! Ky është ekstremizëm në fe, i cili njeriun e bën që ta shohë të mirën si të keqe.

Shqetësimi dhe entuziazmi për Fenë, si dhe xhihadi i imagjinuar në të cilin bazohen, është ekstremizëm që u refuzohet atyre dhe njëherësh është i refuzuar edhe nga mesatarja dhe drejtësia. Për më tepër mesatarja dhe drejtësia i luftojnë bartësit e këtyre mendimeve. Sepse në qoftë se ata

vazhdojnë së ekzistuari, i devijojnë njerëzit. Ata i luftoi Ali ibën Ebi Talibi (radijAll-llahu anhu), i luftoi Ibën Abbasi (radijAll-llahu anhuma), i luftoi Muaviu (radijAll-llahu anhu) dhe i luftoi Shteti Emeuij, Shteti Abbasij dhe të gjithë deri në ditët e sotshme. Të gjithë pasuesit e së vërtetës i luftojnë ata që janë ekstrem në Fe, sepse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i paralajmëroi myslimanët nga ekstremizmi.

## Mesatarja në metodologjinë e të menduarit

Mesatarja kërkohet në të menduar, në të gjykuar mbi gjërat dhe në metodologjinë e të menduarit, duke pasur në konsideratë nismat dhe përfundimet. Shumë njerëz marrin në konsideratë vetëm gjendjen momentale të gjërave dhe nuk analizojnë përfundimet dhe pasojat. Të mençurit, të cilët pasojnë sheriatin, arrijnë t'i njohin normat, citatet dhe objektivat e tij dhe i analizojnë përfundimet ashtu siç i analizojnë nismat. Disa dijetarë kanë thënë: "Kush nuk ka fillim të zjarrtë, nuk ka përfundim të ndritshëm."

Kush kujdeset që nisma të jetë e qëndrueshme, kujdeset edhe për rrethanat nga të cilat zhvillohen gjërat në mënyrë që të japë një gjykim të drejtë mbi to. I tilli do ta ketë të qëndrueshme edhe

analizën mbi përfundimet dhe pasojat. Në qoftë se nuk merr në konsideratë nismat, nuk analizon shkaqet dhe si u zhvilluan gjërat, por interesohet vetëm për qëllimin, s'ka dyshim se ka bërë gabim në të menduar. Të menduarit e drejtë kërkon të analizohet nisma dhe përfundimi. Prandaj ai që humbet analizën mbi pasojat, humbet të gjykuarit e drejtë.

Shumë njerëz që bartin emocione shqetësimi dhe kanë gjykim të cekët, gjërat i shikojnë vetëm nga ana sipërfaqësore, duke mos marrë në konsideratë pasojat dhe fundin.

Gjithashtu, është shumë me rëndësi të bëjmë dallim mes anës faktike dhe teorike. Shumë njerëz merren me disa teori e fantazi, të cilat në realitet mund të jenë të qëndrueshme, por është e pamundur ose gati e pamundur të futen në praktikë. A u takon fukahave, bartësve të sheriatit dhe atyre që e duan të mirën, të mbeten robër të fantazive që s'mund të realizohen në praktikë dhe robër të teorive të cilat nuk pajtohen me realitetin?

Ai që vërtet do përmirësim të vërtetë, duhet të veprojë në saje të rrethanave të mundshme e realitetit. Jo t'i largohen realitetit dhe të veprojnë në bazë të teorive, si pasojë e të cilave mund ta urrejnë realitetin dhe të largohen prej tij.

Për këtë duhet të pyesim: Si duhet vepruar? Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) erdhi

te një popull i Xhahilijetit dhe ua asgjësoi të gjitha gjërat që ata kishin trashëguar nga Xhahilijeti?

Nuk ishte ashtu. Ai mori shumë dispozita të Xhahilijetit. Shumë punë të njerëzve të Xhahilijetit, ai i bëri pikënisje për nismat e tij, edhe pse ata ishin pjesëtarë të Xhahilijetit. Atëherë si qëndron puna nëse bëhet fjalë për një shtet islam? Apo nëse gjendet mes ithtarëve të Islamit, apo mes njerëzve të dijshëm, të cilët kanë njohuri se cilat çështje pranojnë debat e cilat jo?

Juve bartës të Sheriatit, thirrës të Islamit, hatibë dhe imamë të xhamive, dijetarë të Islamit, ju kërkohet që të jeni realistë në prezantimin e mendimeve. Nuk është e pranueshme që prezantimet tona të jenë imagjinare, apo larg mundësisë që ato të futen në praktikë. Njerëzit nuk mund t'i detyrosh të praktikojnë diçka që është e papranueshme për ta dhe nuk është në interes të tyre. Ne duhet t'i marrim në konsideratë mundësitë e njerëzve dhe divergjencat mes tyre.

Po ashtu, nëse kërkojmë nga njerëzit që gjatë thirrjes të krijojnë iluzione, duke ua prezantuar njerëzve fjalët dhe teoritë e tyre dhe duke i nxitur dhe entuziazmuar në fusha që nuk ka vend për entuziazëm, si p.sh: i thërrasin për xhihad, duke qenë se nuk ekziston mejdan i vërtetë i xhihadit, apo i thërrasin që të keqen ta largojnë me dorë, duke qenë se nuk është në mundësit e tyre që ta largojnë me dorë, përveç nga qarqe të posaçme.

Kështu i entuziazmojnë njerëzit dhe më pas entuziazmin e tyre e derdhin në rrugë joligjore (josheriatike) dhe si pasojë e kësaj ndodhin gjëra si eksplodimet në Rijad dhe gjëra të tjera që mund të ndodhin më pas.

Ti duhet të jesh i kujdesshëm që fjalët tua të mos jenë iluzore. Nuk duhet t'u thuash diçka që ata mund ta praktikojnë në një formë që ti nuk ke pasur për qëllim. Disa mësues, thirrës e ligjërues u flasin njerëzve fjalë të cilat në vetvete janë të vërteta, dhe këta (qofshin hatibë, thirrës, mësues, apo profesorë universiteti) janë në dijeni se për praktikimin e tyre ka rregulla sheriatike që nuk lejojnë të praktikohen përtej kornizës së përcaktuar me sheriat, por ata nuk janë të sigurt nëse njerëzit të cilëve u drejtohen, nuk do t'i kalojnë kufijtë e përcaktuar me sheriat. All-llahu thotë:

﴿يَـٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تَقُولُوا۟ رَٰعِنَا وَقُولُوا۟ ٱنظُرْنَا وَٱسْمَعُوا۟ ۗ وَلِلْكَـٰفِرِينَ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿١٠٤﴾﴾

**"O besimtarë! Mos thoni: "Rá'iná"[1], por thoni: "Undhurná! – "Na shiko!" dhe**

[1] Në këtë ajet Zoti na urdhëron të bisedojmë me njerëzit me fjalë të sinqerta, të mira, pa hipokrizi dhe që nuk kanë përmbajtje fyese. Fjala râina, në shembullin e këtushëm, në arabisht do të thotë "na dëgjo" ose "na shiko me respekt", por në hebraishten-arabe të shekullit të shtatë ishte sharje me kuptimin "O i keqi ynë". (Marrë nga "Kur'ani i Madhërishëm" përkthim i Prof. Hasan I. Nahi)

**dëgjoni! Për mohuesit ka dënim pikëllues."**1

All-llahu i Lartësuar ndalon të thuhet "Rá'iná". Pse? Sepse fjala "Rá'iná" ka mundësi të kuptohet edhe sipas kuptimit që e përdorin çifutët. Me këtë ndalesë All-llahu i drejtohet Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) dhe sahabëve.2

## Dhuna dhe moskuptimi i drejtë

Ata që u flasin njerëzve përmes hutbes, xhamisë, shkollës, universitetit dhe thonë fjalë jo të vërteta, ose që mund të kuptohen në mënyrë jo të drejtë, ose së paku dëgjuesin e vënë në dilemë dhe më pas nuk e sqarojnë, konsiderohen pjesëmarrës në largimin e njerëzve nga drejtësia dhe të moskuptuarit e drejtë.

Është detyrë për ne të shikojmë në fjalët e Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem): *"All-llahu është i Butë dhe e do butësinë në çdo çështje. Për butësi Ai jep atë që nuk do ta kishte dhënë për vrazhdësi"*.3 D.m.th.: duhet të jesh i butë në fjalë,

---

[1] El Bekare: 104

[2] Shih tefsirin e Ibën Kethirit 1: 374 dhe Tefsirin e Taberiut 1: 381-382

[3]. E transmeton Muslimi në Sahih (Libri mbi mirësinë, sjelljen dhe etikën – tema Vlera e butësisë) 2593, nga Aishja radijAll-llahu anha. E transmeton edhe Ahmedi në Musned 2: 902, nga Ali ibën Ebi Talib radijAll-llahu anhu.

në mendime, në udhëzim, në prezantimin e mendimit etj. Butësia është diçka e kërkuar. Allllahu i Lartësuar është i Butë dhe e do butësinë në secilën çështje, prandaj a na takon neve që të dëshirojmë diçka që nuk e do apo nuk e pëlqen Allahu i Lartësuar?

Kur nuk je i butë në punët tua, mendimet tua, idetë tua, në prezantimin e ideve, në fjalët që i thua dhe ato që nuk i thua, në gjykimin e gjërave, në gjykimin e njerëzve, atëherë t'i ke humbur diçka shumë madhore, dashurinë e Allahut të Madhëruar.

Edhe gjatë thirrjes mesatarja është e kërkuar. Sepse thirrja ka nevojë për rregulla dhe organizim. Ajo kërkon bashkëpunim në bamirësi dhe devotshmëri. Thirrja nuk duhet të jetë anarkiste, por e bazuar në bashkëpunim mes atyre që e ndjekin të vërtetën. Edhe në organizim nuk duhet të jemi të tepërt dhe të ndërmarrim iniciativa që përmbajnë bidate, ose të jenë organizime sekrete apo parti që mbjellin urrejtje, sa që njerëzit të duhen e të urrehen mes veti në emër të simboleve të këtyre thirrjeve, të cilat në realitet janë anarkiste.

Ne dëshirojmë një thirrje që ka nevojë për bashkëpunim dhe ndihmë të ndërsjellë në mirësi e devotshmëri në suaza të metodologjisë së Ehli Sunetit dhe vullnetit të mirë. Ndërsa bindja e

plotë në një shtet islam, bëhet vetëm ndaj udhëheqësit.

Bindja e pretenduar ndaj një xhemati, thirrjeje, partie, apo diç të ngjashme, nuk është e ligjshme në sheriatin islam.

Kur Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), e dërgoi Muadhin dhe Ebu Musanë (radijAll-llahu anhuma) në Jemen, edhe pse njëri prej tyre ishte emir (prijës) i udhëtimit, kur puna kishte të bënte me thirrjen, ai u tha: *"Lehtësoni dhe mos vështirësoni! Përgëzoni dhe mos trembni! Respektohuni mes vete!"*[1] Nuk ka hapësirë për bindje të plotë ndaj parimeve të ndonjë organizate sekrete apo ndonjë partie të mbyllur, por bindja duhet të jetë ndaj parimeve të udhëheqësit, por edhe kjo duhet të jetë në pajtim me bindjen ndaj Allahut dhe të Dërguarit. Edhe bindja ndaj udhëheqësit kushtëzohet që të mos përbëjë mëkat.

Gjatë thirrjes sonë kemi nevojë ta ndihmojmë njëri-tjetrin në bamirësi e devotshmëri, kemi nevojë për solidaritet dhe të gjitha duhet të realizohen brenda kornizave të lejuara nga udhëheqësi, korniza që nuk lënë vend për trazira dhe dëme.

Për sa u përket kornizave të tjera, rreth të cilave flasin njerëzit, e të cilat mund të hasen në

[1] U përmend më herët. Shih faqen 11.

disa vende dhe kemi frikë se ndodhen edhe te ne, ose mund të barten te ne përmes organizatave sekrete ose partive të shpikura, ato janë në kundërshtim me metodologjinë mesatare dhe rrugën e Ehli Sunetit. Asnjëri prej imamëve të mëparshëm, krahas asaj që ka ndodhur në kohët e tyre, nuk ka formuar xhemat në kundërshtim me atë që e ka lejuar udhëheqësi. Ata nuk themeluan organizata, por ndoqën metodologjinë mesatare, e cila merr në konsideratë gjërat që mund të realizohen dhe thirrjen e bazuar në solidaritet për mirësi e devotshmëri.

Ne kemi nevojë për mesatare edhe në thirrje dhe në zgjidhjen e problemeve me të cilat përballet Umeti. Disa thirrës e disa nxënës të dijes, të cilët kanë xhelozi për Fenë, mendojnë se problemet zgjidhen me xhelozi. Po të ishte puna kështu, atëherë ne nuk jemi më xhelozë për tuhidin dhe të përkushtuarit e fesë vetëm Allahut se sa Nuhi (alejhi selam). Por a mjaftoi vetëm xhelozia e tij për zhdukjen e shirkut dhe idhujtarisë në kohën e tij, duke e ditur se në kohën e Nuhut (alejhis selam) nuk ka pasur njeri që ia kalonte në këtë aspekt?

Përgjigjja: Puna nuk është kështu, sepse ai mbeti te populli i tij për nëntëqind e pesëdhjetë vite duke i ftuar në Fenë e Allahut të Lartësuar. All-llahu i Lartësuar thotë:

﴿وَلَقَدْ أَرْسَلْنَا نُوحًا إِلَىٰ قَوْمِهِۦ فَلَبِثَ فِيهِمْ أَلْفَ سَنَةٍ إِلَّا خَمْسِينَ عَامًا فَأَخَذَهُمُ ٱلطُّوفَانُ وَهُمْ ظَٰلِمُونَ ﴿١٤﴾﴾

"**Ne e dërguam Nuhun te populli i tij. Ai qëndroi tek ata njëmijë pa pesëdhjetë vjet, e megjithatë, ata i përfshiu përmbytja, duke qenë keqbërës."**[1] Me gjithë këtë durim të gjatë prej nëntëqind e pesëdhjetë viteve dhe me gjithë shqetësimin e madh dhe entuziazmin për fenë, kjo duhet të jetë metodologjia që duhet ta pasojmë. Sot, kush i shikon problemet e Ummetit, sheh shumë mosdije në lidhje me Fenë e All-llahut, largim prej teuhidit të All-llahut të Lartësuar, duke qenë të pranishme lloje të ndryshme të shirkut, të bidatit e mëkate. A zgjidhen këto probleme me xhelozi të imagjinuar? A zgjidhen duke i ndaluar ato me forcë dhe duke vepruar gjëra që nuk e kënaqin All-llahun e Lartësuar e të Madhëruar, siç janë këto krime dhe eksplodime që po ndodhin?

Si mund të zgjidhen problemet e Ummetit me mundin e bijve të këtij Ummeti?

Gjithsesi gjatë zgjidhjes së këtyre problemeve duhet të jemi mesatarë, ndërmjet atyre që nuk shfaqin kurrfarë interesimi dhe nuk japin kurrfarë kontributi për zgjidhjen e tyre dhe atyre që ia teprojnë dhe ndjekin rrugën e havarixhëve, ose

---

[1] El Ankebut: 14

rrugë të tjera të shpikura e të padrejta që bazohen në etikë e sjellje të devijuar.

Pra, kërkohet të jemi mesatarë dhe të punojmë sipas mundësive, në përputhje me metodologjinë e sheriatit. Të solidarizohemi për ta ndihmuar njëri-tjetrin dhe të kontribuojmë për pakësimin e problemeve të umetit. Të japim kontributin tonë në thirrje, në mirësi, përmirësim dhe këshillim sipas mundësive tona dhe në përputhje me sheriatin e pastër, në suaza të mundësive që na lejohen. Ndërsa ai që pretendon t'u japë zgjidhje problemeve të umetit, duke u bazuar në iluzione e fantazi, ai veçse bëhet rob i tyre dhe nuk zgjidh asgjë.

Edhe gjatë fatkeqësive me të cilat përballet umeti, duhet të jemi mesatarë mes vlerësimit të drejtë dhe kontributit për zgjidhjen e tyre. Ummeti është në shënjestër. Shtetet e muslimanëve në përgjithësi, e shteti ynë në veçanti, janë në shënjestër. Pra, si duhet të sillemi në raport me këtë fakt?

Fillimisht duhet që të gjithë pjesëtarët e këtij shteti, i cili është djepi i Islamit, foleja e Imanit, vend nga ku u nis thirrja e amshuar, thirrja për përmirësim e ripërtëritje, vend nga i cili sot dalin shkëndijat përgëzuese të së mirës, për të cilat kujdeset ky shtet me të gjitha institucionet e tij, siç janë: ministritë, organizatat, universitetet, shoqatat bamirëse; për të cilat kujdesen edhe

dijetarët, thirrësit dhe këshilluesit, të solidarizohemi për shmangien e krizave dhe shërimin e tyre.[1] Të mos bëhemi nxitës të tyre dhe të mos i shtojmë edhe më.

Ndodhin fatkeqësi, kurse shumë njerëz i rrisin ato me veprat e tyre, me përçarjet dhe entuziazmin e tepruar, apo duke u sjellë në atë mënyrë sikur ata s'kanë të bëjnë fare me to.

## Gjërat që duhet t'i ruajmë

Është detyrë e jona që të ndikojmë te njerëzit me metodologjinë mesatare, të punojmë për këtë brenda mundësive tona dhe të mos i marrim punët përmes rrugëve të gabuara. Gjithashtu kërkohet të mos entuziazmohemi në mënyrë të gabuar dhe të mos ia teprojmë.

Ne e kemi obligim t'i ruajmë këto gjëra:

1. Teuhidin e All-llahut të Lartësuar.

2. Bindjen ndaj urdhrit të të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem).

3. Ta ruajmë bashkimin dhe konsensusin.

---

[1] Sigurisht e kuptoni se autori flet për shtetin e tij: Mbretërinë e Arabisë Saudite. (sh.p.)

## Gjërat në të cilat Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ka kundërshtuar njerëzit e Xhahilijetit

Sa u takon çështjeve të Xhahilijetit në të cilat Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ka kundërshtuar njerëzit, imami dhe reformatori Muhamed ibën AbdulUehhab, All-llahu e mëshiroftë, ka shkruar një libër me titull: "Çështjet e Xhahilijetit". Ai e ka filluar me tri çështje, të cilat konsiderohen si më madhoret, në të cilat Pejgamberi i kundërshtoi njerëzit e Xhahilijetit.

E para: Teuhidi. Njerëzit e Xhahilijetit ishin veprues të shirkut, kurse Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ftoi në teuhid.

E dyta: Bindja ndaj Pejgamberit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Njerëzit e Xhahilijetit nuk i bindeshin ndonjë njeriu me vlera nga mesi i tyre, kështu që Allahu i kundërshtoi duke i urdhëruar t'i binden të Dërguarit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem).

E treta: Bindja ndaj udhëheqësit. Njerëzit e Xhahilijetit jetonin në anarki. Meka nuk kishte udhëheqës të vetin, po kështu edhe i gjithë vendi. Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) i ftoi ata që t'i binden udhëheqësit.

Shejhul Islam Muhamed Ibën AbdulUehhabi, All-llahu e mëshiroftë, pasi përmendi këto tri çështje, tha: “Pejgamberi (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) erdhi me këto tri çështje, ua mësoi dhe ua përsëriti.”

Kjo është ajo çështje të cilës duhet t’i kushtojmë rëndësi. Ndërsa sa u takon atyre që secilën ndodhi e përdorin për të mbjellë panik dhe dyshime e për të përhapur paragjykime të këqija, të tillët qëndrojnë larg thirrjes për bashkim dhe mospërçarje. Ata përpiqen ta sjellin atë që është e dëmshme me sheriat dhe tregohen ekstrem në idetë që japin.

Prandaj, gjatë ndodhive të ndryshme ne duhet të punojmë që ato të mos kthehen në fatkeqësi dhe të punojmë për zgjidhjen e tyre me sheriat, me mençuri, me urtësi e maturi.

## Drejtësia në analizimin e politikës

Këto çështje, të cilat do t’i përmend shkurtimisht do të ishte mirë të hulumtoheshin gjerësisht, sepse janë me rëndësi për udhëzimin e njerëzve, të rinjve dhe gjithë umetit.

Me drejtësi në politikë kuptojmë balancimin mes teprimit në përcjelljen e politikës dhe

anashkalimit të tërësishëm të saj. Disa kanë krijuar përshtypjen se përcjellja e një kanali televiziv dhe leximi i një analize gazetareske i aftëson ata për analiza politike. Politika konsiderohet e vështirë edhe për ata që kanë organizata të tëra, përmes të cilave ushqehen me informacione e lajme dhe njëkohësisht kanë edhe mundësi të tjera. Politika nuk është aq e lehtë sa secili njeri të futet e të japë gjykime se kjo çështje ka këtë dispozitë, e tjetra duhet të analizohet kështu.

Ne e kemi obligim të jemi mesatarë. Politika duhet të kuptohet, por duhet të kihet besim në zgjidhjet që udhëheqësi u bën çështjeve, sepse ai ka makinerinë e nevojshme, mundësi për analizë dhe mund të bëjë llogari nëse çështja është në interes të popullit, mundësi këto që nuk i kanë individë të caktuar. Kur dikujt i jepet mundësia të shikojë një analizë gazetareske, apo të ndjek një kanal televiziv dhe më pas vlerëson se ka arritur nivelin e duhur sa ta konsiderojë vetën prijës në çështje politike, duke pretenduar se është xheloz për fenë, aq sa të tjerët nuk janë, i tilli ia ka tepruar dhe i është shmangur drejtësisë. Drejtësia në politikë mbështet në të kuptuar dhe bindje. Nuk është e mundur që të gjitha çështjet të kuptohen, por duhet të përpiqemi, megjithëse edhe për ato që i kupton, ndoshta s’mund të jesh i bindur plotësisht.

Drejtësia në politikë qëndron mes akuzimit të përhershëm dhe justifikimit të përhershëm. Disa ia teprojnë me akuzime duke e bërë atë me gabimin e parë. Në anën tjetër disa ia teprojnë duke e arsyetuar çdo gabim. I mençuri që kupton, dijetari, nxënësi i dijes, pasuesi i të vërtetës duhet të jenë mesatar, mes kritikave dhe arsyetimeve. Pra, i kuptojnë punët dhe e dinë ku çalojnë ato.

## Mesatarja mes atdheut dhe Ummetit

Mesatarja ndodhet mes të rëndësishmes dhe asaj që është e një rëndësie më të lartë. Ne kemi nevojë për një hulumtim që i kushtohet atdheut dhe umetit. Disa prej nesh i lënë mangët obligimet ndaj atdheut, duke qenë se në esencë janë të obliguar me to, sepse aty ekziston pushteti të cilit duhet t'i binden, njëherësh aty ndodhen interesat e tyre dhe të atyre që ndodhen afër tyre. Lënë mangët interesat e atdheut në dobi të interesave të përgjithshme të umetit, megjithëse kjo nuk është e drejtë, edhe pse interesave të umetit duhet t'u kushtohet rëndësi dhe të mbrohen, por fillimisht është e nevojshme të mbrohen interesat e atdheut, sepse mbrojtja e tyre është kërkuar së pari nga ti: *"Fillo me veten*

*tënde, pastaj me ata që i ke nën mbikëqyrje!”*.[1] Fillimisht kujdesu për ta furnizuar vetën dhe ata përreth teje. Ai që humbet përkujdesjen ndaj atdheut si pasojë e përkujdesjes ndaj umetit, asnjëherë s’arrin ta mbrojë umetin e as atdheun. Punët gjithsesi duhet të kryhen me radhë. Duhet ta mbrosh atdheun tënd, sepse mbrojtja e tij është e një rëndësie më të lartë. Sa i takon kësaj duhet të jemi të një mendjeje dhe të kontribuojmë në mënyrë që të ndikojmë pozitivisht te umeti dhe të jemi në shërbim të interesave të tij.

Sa i takon të rëndësishmes dhe asaj është e një rëndësie më të lartë, disa nuk tregohen të drejtë këtu dhe sipas tyre të gjitha gjërat janë të së njejtës rëndësi.

Jo, të mençurit prej dijetarëve, thirrësve dhe atyre që udhëzojnë në të mirë, mendojnë se përparësi duhet t’u kushtohet punëve që janë të një rëndësie më të lartë, edhe në qoftë se e humbasim një, ose disa punë që konsiderohen të një rëndësie më të ulët.

---

[1]. Ibën Haxheri, All-llahu e mëshiroftë, në Telhisul Habir 2: 184, thotë: “Hadithin *“Fillo me veten tënde, pastaj me ata që i ke nën mbikëqyrje!”* nuk e kam gjetur në këtë formë, por në dy Sahihat transmetohet nga Ebu Hurejra radijAll-llahu anhu hadithi: *“Lëmosha më e mirë është ajo që del në mungesë të pasurisë. Dora e lartë është më e vlefshme se dora e poshtme. Fillo me ata që i ke nën mbikëqyrje.”* Shih Sahihun e Muslimit (Libri mbi Zekatin – tema Dora e lartë është më e mirë se e poshtmja dhe sqarimi se dora e lartë është ajo që jep, kurse e poshtme është ajo që merr) 1034, hadith të cilin e transmeton Hakim ibën Hizami radijAll-llahu anhu. Shih edhe 1036.

Gjithsesi duhet të fillohet me ato që janë më parësore, duke u nisur nga ato që janë të një rëndësie më të lartë dhe t'i lëmë për më vonë ato që janë të një rëndësie më të ulët. Dhe duhet të jemi të kuptueshëm, sepse sheriati ynë ka kërkuar nga ne të jemi prej atyre që kuptojnë e analizojnë, jo prej atyre që s'kanë durim e nxitohen. Ne duhet të jemi mes dy skajeve, cungimit e teprimit.

## Përfundim

E lusim All-llahun e Lartësuar që të na japë neve dhe juve sukses për atë që e kënaq Atë dhe të na bëjë prej atyre që Ali ibën Ebi Talibi, Halifi i drejtë dhe i katërti prej të përgëzuarve me Xhenet – radijAll-llahu anhu, i ka cilësuar duke thënë: "Njeriu më i mirë është i drejti, mesatari. Ai tek i cili kthehen ata që e teprojnë dhe mundohen ta arrijnë ata që lënë mangët."[1] Kjo është ajo që kërkohet nga ju.

E lus Allahun të na japë sukses neve dhe juve. O All-llah! Bashkoji muslimanët në të vërtetën, në drejtësi e udhëzim!

O All-llah! Udhëzoji udhëheqësit tanë që ta pasojnë mirësinë dhe na bëj neve dhe ata prej

[1]. U përmend më herët. Shih faqen 11.

atyre që bashkëpunojnë në mirësi dhe devotshmëri! Shpërbleji ata me të mira për çdo kontribut që japin për Islamin dhe myslimanët!

O All-llah! Të lutemi që të japësh sukses në çdo punë dhe të na bësh prej atyre që e ndihmojnë njëri-tjetrin në të mirë dhe devotshmëri.

E lus All-llahu e Lartësuar për mua dhe për juve që të na udhëzojë dhe të na drejtojë në çdo fjalë dhe vepër dhe të na mbrojë prej lajthitjeve në rrugën, fjalët dhe drejtimin tonë. Ai është Bujari, Fisniku.

Lutja jonë e fundit është: "Lavditë i takojnë Allahut, Zotit të botëve!"

Salavatet dhe selamet qofshin për Pejgamberin tonë, për familjen e tij dhe për të gjithë shokët e tij!

PËRMBAJTJA